# Wikipedia

# Toka



Ky artikull **nuk citon asnjë burim**, prandaj mund të mos jetë i saktë. Ju lutem ndihmoni në përmirësimin e këtij artikulli (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Toka&action=edit) duke shtuar burime duke e bërë artikullin të besueshëm. Materialet e pacituara mund të nominohen dhe më pas të fshihen.



Toka

**Toka** është planeti i tretë i sistemit tonë diellor. Toka është rreth 4.57 miliardë vjet e vjetër, dhe i vetmi planet në Sistemin tonë Diellor ku është zhvilluar jeta. Toka ka vetëm një satelit natyror: Hënën. Toka peshon 6.000 miliard ton dhe është afër 40.000km rreth ekuatorit. Supozohet që, krijimi i Tokës erdhi si rezultat i ngjarjeve që pasuan **Big Bang- un** (Shpërthimin e Madh). Sipas kësaj hipoteze, një yll stërmadh, shpërtheu dhe u nda në një pafundësi copash të cilat më pas krijuan galaktikat, dhe sistemet diellore. Në këtë formë u krijua dhe sistemi ynë diellor, nga një grumbullim pluhuri e copash, të cilat duke u sjellë rrotull vetës krijuan Diellin dhe planetët e sistemit të tij. Çdo vit toka goditet nga mijëra meteor me madhësi relativisht të vogël te cilët duke kaluar nëpër atmosferë digjen. Edhe mosha e tokës është përcaktuar nga matja e moshës së njeriut prej këtyre meteorëve, të cilët sipas supozimit janë pjesë e sistemit diellor dhe kanë të njëjtën moshë me tokën.

## Përmbajtja



## Hyrje

Aristoteli me zënien e hënës në të pa një hark dhe mendoi dhe tha se toka ka forme të rrumbullaket mirëpo i pari që e vërtetoi se toka është e rrumbullaket ishte Fernando Magelani i cili udhëtoi me anije rreth tokës. Toka ka formë elipsoide. Si pasojë e rrotullimit të tokës rreth boshtit të vet Toka është deformuar ashtu që në

dy polet e saj është e shtypur dhe ka marrë formën e një elipsoidi i tillë që rrafshi që e pret Tokën sipas paraleleve pret një rreth ndërsa rrafshi që e pret sipas meridianëve pret një elipsë. Tani ekzistojnë mjete të shumta që e vërtetojnë se toka ka forme të rrumbullaket, që më të rëndësishmet janë fotografitë nga satelitet.

Forma elipsoide e tokës është marrë nga dy polet e saj Veriu dhe Jugu sepse forca e gravitetit që e kishte zbuluar shkencëtari anglez Isaac Newton ushtrohen në të dy polet pra forca gravitacionale e veriut kundërvepron me forcën e gravitetit të jugut ose anasjelltas për këtë arsye toka nuk ka formë plotesisht rrethore por elipsoide. Madhësia e tokës është rreth 510.000.000 km². 370 milion km² (71%) prej tyre janë të mbuluara me ujë kurse 150 milion km² (29%) janë të mbuluara me tokë. Rrethi i ekuatorit të tokës është pak më i madh se 40.000 km. Rrezja ekuatoriale është 6.378 km kurse ajo polare 6.357 km.Toka ka disa kontinente si per shembull:Europa,Azia,Afrika,Australia,Amerika,Antarktiku.

Forma më e saktë e Tokës është apioide (në formë dardhe), me ndihmën e satelitëve artificialë dhe të atyre gjeodetë është konstatuar se shtypshmëria në pole nuk është e njëjtë. Është konstatuar se gjysmëboshtet polarë nuk e kanë gjatësinë të njëjtë. Sipas këtyre të dhënave, forma e vërtetë e Tokës i ngjanë dardhës (apioide) ose formës së zemrës (kardioide).

### Lëvizjet e Tokës

Toka rrotullohet rreth boshtit të vet dhe rreth diellit. Rrotullimi rreth boshtit të vet që sjell ndryshimin e ditës dhe të natës quhet Rotacion. Rrotullimi rreth Diellit quhet Revolucioni si pasojë kemi ndërrimin e stinëve të vitit. Rruga te cilën e përshkon toka quhet Orbit i djekst.

## Ndërtimi i brendshëm

*Shiko gjithashtu artikullin **Gjeologjia***

Toka mbështillet prej atmosferës, e cila kufizohet në pjesën e poshtme nga sipërfaqja e oqeanike dhe kontinentale. Shtresa e sipërme e ngurte e tokës quhet litosferë me një trashësi deri 200 km. Pjesa me e rëndësishme e saj është korja e Tokës, trashësia e të cilës shkon nga 30-60 km. Trashësia e korës ndryshon duke u rritur në kontinente (korja kontinentale) dhe duke u holluar në oqeane (korja oqeanike). Kufiri i poshtëm i litosferës quhet kufiri Moho.

Pas këtij kufiri fillon shtresa e dytë e tokës që quhet mantel. Manteli ndahet në mantel të sipërm dhe mantel të poshtëm. Kufiri mes tyre mendohet të jetë në thellësinë 950 km, kurse kufiri më poshtëm i mantelit, aty ku fillon bërthama mendohet se është në thellësinë 2900 km. Pjesa më e sipërme e mantelit të sipërm, e cila është në kontakt të drejtpërdrejtë me litosferën quhet astenosferë (nga greqishtja "sferë e dobët").

Pjesa qendrore e tokës është bërthama e tokës, e cila, gjithashtu ndahet në dy pjesë, bërthamë e jashtme, dhe bërthama e brendshme.

Duhet pasur parasysh se për këto ndarje që u përmendën, akoma nuk ka të dhëna material, por ato janë ndarje hipotetike të cilat bazohen kryesisht në të dhënat e nxjerra nga studime gjeofizike.Toka është trup qiellor në të cilin zhvillohet jeta.Në të gjenden shumë trupa,të cilët janë të përbëhet prej lëndëve të ndryshme.Toka përbëhet nga bota e gjallë (të gjitha gjallesat:njeriu,shtazët,bimët,shpesët,mikroorganizmat)dhe bota jo e gjallë(uji,dheu dhe mineralet e ndryshme).Në të zhvillohen të gjithë organizmat e gjallë dhe nga ajo sigurohen të gjitha të mirat materiale të domosdoshme e të nevojshme për jetë.

## Relievi i Tokës

Relievi është tërësia e pamjes së formave të sipërfaqes tokësore pa marrë parasysh mënyrën e krijimit dhe dimensionet e tyre. Relievi është komponentja kryesore e mjedisit gjeografik. Përveç ndikimit të madh që kanë komponentët e tjera të mjedisit gjeografik (klima, ujërat, bota bimore e shtazore, formimi i dherave), relievi paraqet bazën që është e lidhur me të gjitha aktivitetet ekonomike. Shkenca që merret me studimin e ndërtimit, gjenezës, zhvillimit dhe dinamikës bashkëkohore të relievit të sipërfaqes tokësore është gjeomorfologjia (greq. *ge*- Toka, *morf*- formë dhe *logos*- shkencë). Relievi i sipërfaqes së Tokësore është formuar me veprimin e fuqive të brendshme (endogjene) dhe të fuqive të jashtme ( ekzogjene).Toka ka 7 kontinente dhe ato jane:Europa,Afrika,Australia,Amerika,Antarktiku

# Pedosfera

**Pedosfera** (greq. *pedon*- dheu) është një mbështjellës i tokës (dheut), gjegjësisht shtresës së imët të punueshme të Korës së Tokës. Toka (dheu) është shtresa e hollë e shkriftë e sipërfaqes së Tokës, e cila punohet dhe paraqet bazën për zhvillimin e bujqësisë, sepse shfrytëzohet për kultivimin e bimëve të ndryshme. Formimi i këtij shtrese të tokës (dheut), varet nga disa faktorë: klima, relievi, përbërja gjeologjike e shkëmbinjve, bota bimore e shtazore dhe nga vet aktiviteti i njeriut.

# Popullsia

**Lëvizja e popullsisë në botë**

| Viti | Numri i banorëve |
|---|---|
| 1804 | 1 miliard |
| 1927 | 2 miliard |
| 1960 | 3 miliard |
| 1974 | 4 miliard |
| 1987 | 5 miliard |
| 1999 | 6 miliard |
| 31 tetor 2011 | 7 miliard |




Popullsia në botë sipas vendeve.

# Kultura

Kultura është tërësia e arritjeve të një populli dhe të gjithë njerëzimit në fushën e prodhimit dhe në zhvillimin shoqëror e mendor. Kultura mund të ndahet në disa mënyra, sipas kohës, vendit dhe sipas grupimeve të njerëzimit. Mund të ndahet në disa mënyra, sipas kohës, vendit dhe sipas grupimeve të

njerëzimit. Kultura dhe tradita në botë ndyshojnë. Shumë vende të botës ndryshojnë nga traditat, zakonet. Banorët e Tokës dallohen edhe nga veshja e tyre, gjuha që flasin dhe vallëzimi. Pra të gjitha vendet e botës kanë karakteristikat e vendeve te tyre te gjithe kemi kulturat tona.

**Jeta në planetin Tokë**

Toka
(4.5 miliard)

Uji
(4.4 miliard)

Mikroorganizmat
(4 miliard)

Oksigjeni
(3.5 miliard)

Dinosaurët
(240 milion)

Gjitarët
(200 milion)

Lulet
(180 milion)

Njeriu
(200 000)

Example 1

# Shih edhe

- Hëna
- Natyra
- Big Bang
- Gjeologjia
- Sistemi diellor
- Shkencat e Tokës
- Ndërtimi i brendshëm i Tokës

# Lidhje të jashtme


Wikiquote ka thënie në lidhje me: ***Toka***

sh · d · r (https://sq.wikipedia.org/w/index.php?title=Stampa:Planet&action=edit) **Sistemi diellor**

| | |
|---|---|
| **Yje** | Dielli |
| **Planeta** | Mërkuri · Venera · Toka · Marsi · Jupiteri · Saturni · Urani · Neptuni |

